# Gulatët - Hazimije

## Zbërthimi dhe demantimi i akides së tyre (Shkurtimisht)

Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!

Si shkak kryesor për këtë përmbledhje të shkurtër sqaruese u bë diskutimi mbi një libër që Gulatët Hazimije (Shqipfolës) e kanë përkthyer dhe publikuar, dhe janë përpjekur të ja imponojnë leximin e tij xhematit të Ehli Sunetit në mënyra të ndryshme, përfshi këtu edhe promocione me pagesë në rrjetet sociale, ndërkoh që kur ata përballen me paralajmërime kundër këtij libri me devijime, kundërpërgjigja e tyre është se, “ku janë argumentet që libri ka devijime?”, ose, “cilat janë devijimet e akides tonë, meqë ne qenkemi të devijuar?”

Devijimet e Gulatëve Hazimijeh janë sqaruar me argumente nga Kur’ani, Suneti dhe thënie të dijetarëve, por fatkeqësisht shumica e tyre nuk i kuptojnë këto. Me lejen e All-llahut, ky shkrim i shkurtër do të jetë më tepër shtjellim dhe thjeshtësim i argumenteve në mënyrë logjike, pa terminologji të avancuar, ashtuqë t’i bëhet e qartë çdokujt akideja Hazimijeh dhe bidati i tyre, me lejen e All-llahut.

Devijimet e Hazimijeve janë disa, por në pika kryesore:
- Besojnë se esenca tek njerëzit është kufri.
- Nuk i pranojnë Namazin, Agjërimin etej... si shenja të Islamit tek njeriu i panjohur.
- Besojnë se tekfiri njihet nga fitra (logjika, natyrshmëria).

Tek Hazimijet ka ndodhur një përçarje, ku një pjesë e tyre kanë hequr dorë para 2 - 3 vitesh, nga dy pikat e para, dhe mbajnë vetëm këtë të fundit (se tekfiri njihet nga fitra), dhe kjo ju mjafton atyre si devijim mbi devijim, sikur ta dinin. Kjo përçarje ka shkaktuar një "tollovi" mes grupit të tyre, derisa arriti puna që pjesa më e madhe e tyre devijuan, duke u bërë disa edhe Murxhije apo Rabijovca, e madje disa edhe felëshues që e lanë fenë komplet, e disa u tekfiruan mes vete. Nuk mund të zgjerohemi më tepër rreth këtyre ndodhive këtu, por theksojmë se grupi Hazimijeve për të cilët po flasim, janë këta që janë penduar nga ekstremizmi në dy pikat e para, por akoma jo nga pika e tretë.

Si fillim, duhet theksuar se Hazimijet pajtojnë me Ehli Sunetin në atë se deklarojnë se, mushrikët nuk justifikohen me injorancë, as me keqkuptim (të ndonjë argumenti) dhe as me ndonjë arsye tjetër, përveç dhunës, pra nëse dikush flet apo vepron shirk, ai është mushrik dhe nuk justifikohet, i ka arritur apo nuk i ka arritur argumenti sheriatik (kjo për sa i përket hukmit në dunja). Përveçse, nëse është i detyruar në këtë me dhunë, justifikohet, pra nëse flet ose vepron shirk duke qënë i detyruar me dhunë, justifikohet. Dhe ky është qëndrimi i saktë i Ehli Sunetit. Shpesh herë, disa prej këtyre injorantëve, kur përballen me faktet e devijimit të tyre, thonë se "Ah, ju po na quani Hazimijeh, dhe ekstremistë për shkak se ne nuk e arsyetojmë shirkun dhe mushrikët me injorancë", e thonë këtë për ta akuzuar kundërshtarin sikur justifikon shirkun dhe mushrikët me injorancë, e realiteti është krejt tjetër. Ne, (Ehli Suneti) nuk e justifikojmë shirkun (idhujtarinë e qartë), apo mushrikun (idhujtarin) me injorancë, kush bën shirk, është mushrik, i ka arritur apo nuk i ka arritur argumenti, është i ditur, apo injorant. Kjo për shkak se shëmtia dhe distancimi prej shirkut njihet nga natyrshmëria, apo siç quhet ndryshe nga fitra (në të cilën lind çdo njeri).

Ndërsa devijimi i Hazimijeve, apo dallimi i tyre me Ehli Sunetin nuk qëndron tek meseleja e mushrikut, apo hukmi i tij, por qëndron tek meseleja e adhirit (arsyetuesit) që nuk e bën tekfir mushrikun, pra tek arsyetuesi, tek hukmi i arsyetuesit.

Është shumë e rëndësishme të kuptojmë se çfarë besojnë ata saktësisht. Pra, çfarë kanë për qëllim ata kur thonë "tekfiri njihet nga fitra, apo, tekfiri i mushrikut njihet nga fitra"?

Siç e shpjegojnë ata vet në librin që e kanë publikuar me titull ~~“Hyrje në Teuhid dhe Sunnet bazuar në kuptimin e të parëve (Selefëve) të Ummetit”,~~ në faqet 26, 27 dhe 34, 35, (referenca nga versioni anglisht i librit), e kanë për qëllim se; Një person duhet ta dijë hukmin e mushrikut, dhe duhet ta dijë që ai nuk justifikohet me injorancë apo keqkuptim, kështuqë duhet ta bëjë tekfir atë (mushrikun), edhe nëse këtë person (arsyetuesin) nuk e ka arritur shpallja, edhe nëse nuk ka takuar askënd në jetën e tij dhe jeton në ndonjë ishull, dhe nuk njeh ndonjë gjuhë njerëzore, gjithsesi ai duhet ta dijë se mushriku nuk justifikohet me injorancë, kjo pasi sipas tyre tekfiri (hukmi) i mushrikut njihet nga natyrshmëria (fitra). Dhe logjika e tyre pas kësaj thënie është se, "nëse një person nuk e di që mushriku nuk justifikohet me injorancë, ai do të emërtojë mushrikun si Musliman, kështuqë ka barazuar mes shirkut dhe Islamit, mes mushrikut dhe Muslimanit, apo se ky person nuk e di kuptimin e fjalës “la ilahe il-lAll-llah”, dhe kush barazon mes shirkut dhe Islamit, ska dyshim se është vetë mushrik". Pra sipas tyre, nëse dikush nuk e tekfiron mushrikun shkaku se mendon se justifikohet me injorancë, detyrimisht ka barazuar mes Islamit dhe Shirkut, kështu që bëhet vetë mushrik, edhe nëse këtë (arsyetuesin) nuk e ka arritur asnjë argument, as shpallje dhe as ndonjë terminologji gjuhësore.

- Nëse e kuptuam këtë themi, pra ku është devijimi i tyre, dhe çfarë pasojash sjellë?

**Kontradikta parë që sjell ky bidat (të thënit se bërja tekfir njihet nga fitra):** Besimi i Ehli Sunetit është se, fitra e pastër është: Njeriu të distancohet nga çdo gjë që adhurohet përveç All-llahut, ta besojë All-llahun 1 të vetëm dhe ta adhurojë Atë pa i bërë Atij shok, të distancohet nga ata që adhurojnë diçka përveç All-llahut, t'i urrejë ata, dhe t'i armiqësojë ata, dhe, t'i dojë besimtarët e All-llahut, t'i marrë ata për miq, apo për aleatë. Kjo është fitra e pastër, dhe mbi këtë duhet të jetë secili njeri, i ka arritur apo nuk i ka arritur shpallja. Kush nuk realizon këto 4 pika, ai ka prishur fitren e pastër, dhe si i tillë bëhet mushrik, kafir. (Për sqarime, argumente dhe referenca më gjërësisht mbi këtë çështje, referojuni librit "Silsiletu Ilmije" publikuar nga kanali mediatik "Bejtul'Muhaxhirin".)

Ndërsa, për sa i përket asaj se ky duhet ta dijë se All-llahu e arsyeton apo nuk e arsyeton vepruesin e shirkut me injorancë, me keqkuptim, apo me dhunë (kur dhunohet), kjo është e pamundur ta dijë njeriu vetëm nga logjika një çështje të tillë. Kjo pa dyshimin më të vogël, është çështje që vjen me shpallje, pra All-llahu na tregon në shpallje se kush e vepron shirkun nën dhunë arsyetohet, ndërsa kush e vepron nga injoranca apo nga ndonjë keqkuptim sheriatik, nuk arsyetohet. Nëse dikush do të pohojë se "njeriu nga fitra duhet ta dijë se All-llahu nuk e justifikon vepruesin e shirkut me injorancë", patjetër se duhet të pohojë edhe se "njeriu nga fitra duhet ta dijë që All-llahu e justifikon vepruesin e shirkut nën dhunë"! Dhe nëse dikush nga injoranca e madhe do ta pohonte një gjë të tillë, një kthim tek sira e sahabëve do ta bënte që shpejt të pendohet nga kjo thënie.

Kështu pra, nëse dikush mendon se ai që vepron shirk mundet të arsyetohet me injorancë, ashtu sikur arsyetohet me dhunë, këtij personi (arsyetuesit) i ngrihet argumenti, dhe i tregohet se All-llahu e ka arsyetur atë që vepron shirk nën dhunë, dhe kurrsesi nuk e ka arsyetuar atë që vepron shirk nga injoranca, apo keqkuptimi etej. Nëse ky (arsyetuesi) edhe pas kësaj nuk bindet, ky bën kufër dhe bëhet kafir, dhe kjo është ajo që shejh AbdulVehabi e quan anuluesi i tretë i Islamit. Pra kush nuk e bën tekfir kafirin, bën vetë kufër, dhe ky është kufër nga aspekti i refuzimit të hukmit që All-llahu ja ka dhënë mushrikut apo kafirit në Kur'an.

Pra në thelb, ndryshe nga Ehli Suneti, Hazimijet besojnë se nga fitra, është që të njihet edhe hukmi se, me çfarë justifikohen dhe me çfarë nuk justifikohen vepruesit e shirkut, dhe siç përmendëm më sipër, është e pamundur që njeriu ta dijë nga logjika se All-llahu e justifikon vepruesin e shirkut që është nën dhunë, dhe nuk e justifikon atë që e bën nga injoranca, por kjo mësohet me shpallje.

Pra themi: Nëse dikush pasi e ka plotësuar Aslu Dinin (fitren), pra distancohet nga çdo gjë që adhurohet përveç All-llahut, adhuron All-llahun pa i bërë shok Atij, ka distancim, armiqësi dhe urrejtje kundër idhujtarëve në përgjithësi, dhe dashuri, miqësi dhe aleancë me besimtarët në përgjithësi, por ndalet nga tekfiri i ndonjë, apo disa mushrikëve, duke menduar se ata janë të justifikuar me injorancë, dhe se ata thonë "la Ilahe il-lAll-llah", apo se ata falin namazin, etej... Atëher themi, ky person nuk ka barazuar mes shirkut dhe imanit, apo mes mushrikut dhe Muslimanit, por ky është person që ka një keqkuptim të hukmit të sheriatit (mendon se mushriku, përveç se me dhunë, arsyetohet edhe me injorancë), dhe ky keqkuptim i shpjegohet, nëse pas kësaj refuzon të bëjë tekfir mbi mushrikët, atëherë bën kufër.

**Kontradikta e dytë që sjell ky bidat:**

Thotë imam Berbehari në (Esh-Shifa 2/277): "Futja e kafirit në Islam, është e madhe (e rrezikshme) njëjtë si nxjerrja e Muslimanit prej Islamit"

Pra në këtë thënie të imam Berbeharit, bëhet e qartë një çështje, njashtu sikurse ai që e fut kafirin në Islam (dmth nuk e deklaron si kafir/mushrik por e justifikon), njëjtë edhe ai që Muslimanin muvehid e quan mushrik, kafir, njëjtë është në rrezik, apo në hukm me atë të parin. Pra nëse themi se "tekfiri i mushrikut njihet nga fitra, dhe detyrimisht kush nuk e tekfiron mushrikun ka barazuar mes shirkut dhe Islamit", atëherë njëjtë themi, "kush e quan Muslimanin mushrik, ka barazuar mes Islamit dhe shirkut, dhe si i tillë, e prish fitren e pastër, dhe bëhet edhe vetë mushrik", por sidoqoftë kjo nuk qëndron, pasi dihet nga historia Islame, se Havarixhët i kanë quajtur Sahabët e Pejgamberit ﷺ, si mushrikë dhe si kafira, ndërsa kur Ali ibn Ebi Talib u pyet për Havarixhët, ai, All-llahu qoftë i kënaqur me të tha: "Ata janë që u munduan të ikin nga kufri"! Është e njohur se shumica e dijetarëve gjithashtu nuk bënin tekfir mbi Havarixhët, ndërsa një pjesë e dijetarëve kanë thënë që Havarixhët janë kufar. Shpjegimi i kësaj është se, Havarixhët, edhe pse i quajtën Sahabët si mushrikë, edhe pse i quajtën Muslimanët si mushrikë, ata nuk e bënë këtë se "barazonin mes Islamit dhe shirkut", por sepse ata kishin keqkuptim në argumentet sheriatike. Pra njëjtë si në situatën kur Muslimani nuk e tekfiron një mushrik, jo sepse barazon mes shirkut dhe Islamit, por sepse ka keqkuptim sheriatik.

**Kontradikta e tretë që sjell ky bidat:** Tekfiri zinxhir.

Rregulli (parimi) i Hazimijeve thotë se "Arsyetuesi (që nuk e bën tekfir mushrikun) edhe nëse vet nuk bën shirk, bëhet menjëherë (pa ju ngritur argumenti) mushrik kafir, pasi ka prishur fitren e pastër, apo ka barazuar mes shirkut dhe Islamit, me mosbërjen tekfir të mushrikut".

Atëher themi se, pasi që arsyetuesi është bërë mushrik kafir pasi nuk bëri tekfir mbi mushrikun, pastaj personi i tretë që nuk e bën tekfir mushrikun e dytë (arsyetuesin e të parit) ai vet bëhet mushrik, pasi nëse nuk tekfiron (arsyetuesin që tashmë është mushrik) mushrikun, ska plotësuar fitren, ka barazuar mes shirkut dhe Islamit, është bërë mushrik edhe vet d.m.th., atëherë themi se, personi i katërt, i cili nuk e bën tekfir personin e tretë, i cili është bërë mushrik, pasi nuk ka bërë tekfir mbi mushrikun (arsyetuesin) e dytë, i cili është bërë mushrik, pasi nuk ka bërë tekfir mbi mushrikun e parë, - pra bëhet mushrik, edhe ky i katërti... Kjo vazhdon pafundësisht, dhe ky është tekfiri zinxhir, që e kanë përmendur dijetarët se është bidat i Mutezilive të Basras dhe Bagdadit.

Vlen të përmendet se deri para pak vitesh, Hazimijet vet deklaronin se besojnë në tekfirin zinxhir, por pasi janë përballur më thënie e dijetarëve se tekfiri zinxhir është shpikje e Mutezileve të Basras dhe Bagdadit, Hazimijet “u penduan” nga tekfiri zinxhir dhe deklarojnë se nuk besojnë në tekfirin zinxhir dhe ky është bidat… veçse, siç pamë më sipër, praktika e tyre vazhdon të jetë mbi tekfirin zinxhir, edhe pse ata e mohojnë. Kjo është sikur shembulli që dikush të thotë “Unë nuk besoj në tekfirin mbi gjunahe të mëdha”, por në praktikë të bëjë tekfir mbi gjunahe të madha.

# Disa dyshime të tyre, dhe përgjigje për këto

**Dyshimi i tyre i parë:** Përderisa pjesë e Aslit (fitres) është distancimi dhe armiqësimi i mushrikëve, dhe miqësimi dhe aleanca me besimtarët, ai që nuk e bën tekfir mushrikut, e ka quajtur atë si Musliman, detyrimisht e merr edhe për mik, kështuqë gjithsesi e ka prishur fitren me miqësimin e mushrikut, dhe gjithsesi është bërë mushrik edhe vetë.

**Përgjigje:** Havarixhët, të cilët për shkak të një keqkuptimi sheriatik i quajtën si kafirë edhe mushrikë Muslimanët, e madje shokët e Pejgamberit ﷺ, nuk ndaluan vetëm me kaq, por ata i armiqësuan dhe i urryen dhe i luftuan besimtarët, Muslimanët, madje më të mirët prej tyre, Sahabët e të Dërguarit të All-llahut ﷺ. Nëse ky dyshim i Hazimijeve do të ishte i saktë, Havarixhët do të ishin bërë menjëherë mushrikë, pasi do të kishin prishur fitren e pastër (duke armiqësuar Besimtarët), po ashtu, Sahabët të cilët nuk do të bënin tekfir mbi këta mushrikë, do të ishin bërë vetë mushrikë (për mos tekfir mbi mushrikët). Por elhamdulilah, është ndarë e vërteta nga e kota.

Sqarimi i kësaj është se Havarixhët për shkak të keqkuptimit, i shihnin Muslimanët si mushrikë, dhe parimi është që mushrikët të armiqësohen, pra shkaku pse Aliu, All-llahu qoftë i kënaqur me të, nuk i bëri tekfir Havarixhët, është se ata nuk e kishin në akiden e tyre se mund të armiqësohen besimtarët, dhe as që e kishin një qëllim të tillë, por vetëm se i armiqësuan si pasojë e keqkuptimit.

Pa dyshim që i njëjti rregull aplikon edhe tek arsyetuesi, që nëse gabimisht e quan kafirin, mushrikun si Musliman, apo e justifikon atë, jo ngaqë barazon mes shirkut dhe Islamit, por sepse ka një

keqkuptim, atëherë edhe e miqëson atë, kjo nuk është prishje e fitrës, pasi që arsyetuesi nuk e ka në akiden e tij se lejohet miqësimi i mushrikëve, e madje as që e ka qëllim ti miqësojë mushrikët, vetëm se ka një keqkuptim sheriatik, që si pasoj sjell këtë.

**Dyshimi i tyre i dytë:** "Ai që nuk e bën tekfir mushrikun është kafir, por jo mushrik", dhe me këtë e kanë për qëllim t'i ikin tekfirit zinxhirë, apo kontradiktave të cilat i theksuam më sipër që i sjellë si pasojë besimi i tyre. Këtë gjithsesi e dëshmojnë vetëm disa koka prej tyre, pasi ata munden ti kuptojnë disa nga kontradiktat e asaj se "kush ndalet nga tekfiri mushrikut bëhet edhe vetë mushrik, menjëherë".

**Përgjigje:** Kjo është një nga thëniet e tyre më injorante, që dëshmon injorancën e tyre të thellë në atë se çfarë është fitra, apo natyrshmëria e pastër. Së pari, dijetarët janë të ndarë në atë se a është çdo kafir edhe mushrik, apo jo. Ka prej tyre që thonë se "Çdo mushrik është kafir, por jo çdo kafir është mushrik." E ka edhe prej atyre që thonë se "Çdo kafir është edhe mushrik". Kjo do të mjaftonte për ta demantuar këtë dyshim, por ne do të shtojmë akoma.

Fitra, me të cilën lind çdo njeri, është esenca e besimit në All-llahun, dhe ska mundësi që dikush ta prishë, shkatërrojë fitren e tij, dhe të mos jetë një mushrik, kafir. Fitra është distancimi nga shirku, adhurimi i All-llahut 1 të vetëm, armiqësimi, urrejtja e mushrikëve, dhe miqësia dhe aleanca e besimtarëve. Dhe ska dyshim se kush prish njërën nga këto 4 çështje, e ka prishur fitren, Aslin e besimit të tij, dhe është bërë mushrik, kafir.

Dhe çudia është se kokat e Hazimive Shqipfolës, deklarojnë se "Tekfiri njihet nga fitra, dhe se kush nuk e di se mushrikët nuk

justifikohen me injorancë, ka barazuar mes shirkut dhe Islamit”, dhe pastaj po i njëjti injorant thotë se, “Ky që ka prishur fitren, dhe ka barazuar mes shirkut dhe Islamit është kafir, por jo mushrik.” Dhe kjo, pa dyshim është batil (e kotë). Kush e prish fitren e pastër është mushrik kafir, dhe ska dyshim se kush barazon mes shirkut dhe Islamit është mushrik kafir. Në këtë aspekt, Hazimijet dashje pa dashje janë bërë arsyetues të mushrikut, duke thënë se “është kafir por jo mushrik”.

Pra si përfundim themi, Hazimijet thonë se "arsyetuesi, që nuk e tekfiron mushrikun, detyrimisht ka barazuar mes shirkut dhe imanit, kështu që ai vetë ka bërë shirk, është bërë mushrik"! Por edhe sikur mos ta thon ata një gjë të tillë, ai që barazon mes shirkut dhe Islamit, me të vërtetë që është mushrik, dhe nuk ka justifikim. Vetëm se, ai që nuk e tekfiron mushrikun, jo çdo herë është që barazon mes Islamit dhe shirkut, por mundet të ketë ndonjë keqkuptim sheriatik, siç e shpjeguam më sipër, ndërsa ai ndan shirkun prej Islamit dhe është i bindur në këtë.

Megjithatë, ka raste kur arsyetuesi (që ndalon nga tekfiri) mund të thotë ndonjë fjalë me të cilën lë të kuptohet se ai nuk sheh ndonjë ndryshim nga adhurimi i idhujve dhe nga Islami, apo qartazi shihet se ai barazon mes tyre etej, në këtë rast kjo është shirk, dhe ky person është mushrik, i ka arritur apo nuk i ka arritur argumenti.

Për të folur mbi Gulatët – Hazimijeh, do të duhej të shkruhet më gjatë, por këtu, siç thamë në fillim, jemi munduar ta thjeshtojmë dhe shkurtojmë çështjen sa më shumë, që të kuptohet nga gjithkush, me lejen e All-llahut.

Përgatiti: Ebu Unejs el-Albani